*Autori:*
**Dr. Musli VËRBANI**

*Titulli:*
# Fikhu i Zekatit

*Radhitja kompjetirike dhe kopertina*
**Mumin Shehu**

*Shtypi*
“**FOCUS**”

OSLO
2009

# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. Atdhetar
2. Besimtar i sinqertë
3. Cilësor
4. Çlirimtar
5. i Dashur për të gjithë
6. i Dhembshëm për të gjithë
7. Edukues i shoqërisë
8. i Ëmbël në kuvendime
9. Falenderues i Allahut
10. i Gëzuar dhe i lumtur
11. Gjenerator i të mirave
12. Hero në beteja
13. Ideator i zgjidhjes së problemeve
14. Jetësues i veprave të mira
15. Kureshtar për dije
16. i Lumtur
17. Llogaritar i punëve të veta
18. Mënjanues i të këqijave
19. Ndihmëtar i të varfërve
20. Njerëzor
21. Objektiv
22. i Pa thyeshëm si shkëmb
23. Qëndresë si Feniksi
24. Revolucionar
25. Rregullues i marrëdhënieve shoqërore
26. Simbol dhe sypatrembur
27. Shembulltyrë për të tjerët
28. Tejkëqyrës i problemeve
29. i Thjeshtë, modest
30. Udhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. Vullnetmirë
32. Xixëllonjë i shpresave
33. Xhevahir
34. Yll
35. Zemërbutë dhe
36. Zhdukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,**
**më jep furnizim të begatshëm,**
**m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti “Atëherë më trego për shenjat e Kijametit”.

Muhamedi a.s iu përgjigj:

- “Kur robëreshës fëmija t’i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha”.
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: “O Omer a e njohe atë që po më pyeste”. – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha: “Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj”.”.

( MUSLIMI )

# ZEKATI

## Zekat d. m.th. shtim, zhvillim, pastrim etj.

Muslimani e jep zekatin, pra pjesën e pasurisë të cilën e ka bërë obligim Zoti i Lartëmadhëruar. Në atë mënyrë ai e pastron veten nga gabimet dhe shpreson në Zotin i Madhëruar se do t'ia bekojë pasurinë, do t'ia shtojë pasurinë dhe do të zhvillohet ekonomikisht, sepse u ka ndihmu të varfërve me pasurinë e tij.

Argument nga Kur'ani për zekatin është ajeti:

**"Dhe faleni namazin dhe jepni zekatin ...".**(El Bekare, 43)

Argument nga suneti për zekatin është hadithi:

***"Është ngritur islami mbi pesë shtylla: Dëshmija se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij, falja e namazit,* dhënia e Zekatit *agjërimi i muajit të ramazanit dhe haxhi në Qabe kush ka mundësi".***

(Buhariu)

Zekati është farz në islam, kush nuk e jep është mëkatarë i madh, por kush e mohon dhënien e zekatit ai është pabesimtarë, se zekati është shtyllë prej shtyllave të islamit.

**Pyetje:**

1. *Çka d.m.th. zekat?*
2. *Pse muslimani e jep zekatin?*
3. *Trego argumentin Kur'anor dhe të sunetit për dhënien e zekatit?*
4. *Si konsiderohet ai i cili nuk e jep zekatin?*
5. *Si konsiderohet ai i cili e mohon zekatin?*

# QËLLIMI I DHËNIES SË ZEKATIT

**Zoti i Lartëmadhëruar na ka bërë obligim zekatin për shumë çështje, e prej tyre po i përmendim vetëm tri:**

1. Që nga pasuria jonë t'i japim të varfërve, t'u ndihmojmë atyre dhe të kemi rrespekt ndaj tyre. Ashtu që, edhe i varfëri ta ndiejë veten të lumtur kur t'i kryejë nevojat e tij elementare.
2. Që shoqëria muslimane të jetë shoqëri e cila i ndihmon njëri-tjetrit dhe e don njëri-tjetrin.
3. Që me dhënien e zekatit me i bë ibadet Allahut (me adhurua Allahun), me iu afru Allahut me qëllim që me fitu shpërblim në këtë botë dhe në botën tjetër.

**Pyetje:**

1. *Pse na ka bërë obligim Zoti i Lartëmadhëruar dhënien e Zekatit?*

# VLERA E ZEKATIT

Zoti i Lartëmadhëruar e do dhënësin e zekatit dhe e shpërblen në këtë botë dhe në botën tjetër.

Zoti i Lartëmadhëruar e bekon dhe e shton pasurinë e atij i cili e jep zekatin, sa që për shkak të dhënies së një sasie të vogël e bën shumë të madhe.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur’an:

> **“Ata që shpërndajnë pasurinë e vet, edhe natën por edhe ditën, fshehurazi por edhe haptazi, ata kanë shpërblimin e vet te Zoti i tyre, dhe për ta nuk ka as frikë as pikëllim”.** (El Bekare, 274)

Muhamedi a.s. në hadithë ka thënë:

> ***“Siguronie pasurinë tuaj duke dhënë zekatin dhe shëroni sëmundjet tuaja duke dhënë sadakanë”.***
> (Ebu Davudi, Taberani dhe Bejhekiju)

**Pyetje:**

1. *Trego për vlerën e dhënies së zekatit?*

# DËNIMI PËR MOSDHËNIEN E ZEKATIT

Për ata të cilët nuk e japin zekatin dhe pengojnë dhënien e zekatit Zoti i Lartëmadhëruar ka parapa dënim të dhimbshëm në ditën e Kijametit.

Thotë Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an:

**"... Ata të cilët e ruajnë arin dhe argjendin e nuk e japin për në rrugën e Allahut, lajmëroi për një dënim të dhimbshëm".** (Et Tevbe, 34)

**Atë ditë kur ajo** (pasuri e deponuar) **fërgohet në prushin e xhehenemit, e me të (ashtu zharavë) lyhen ballët, anët dhe shpinat e tyre** ( do t'u thuhet)**: "Kjo është ajo që e depozituat për veten tuaj, pra shijoni atë që e depozitonit!".** (Et Tevbe, 35)

**Pyetje:**

1. *Trego ajetet kur'anore për dënimin e atyre të cilët nuk e japin zekatin?*

# SHARTET E ZEKATIT

**Shartet e zekatit janë:**

1. **Me qenë musliman**
- Jomuslimani me dhënë zekatin nuk i pranohet, pse Zoti i Lartëmadhëruar nuk i do veprat e pabesimtarëve.
2. **Me qenë i lirë.**
- Robi nuk e ka për obligim dhënien e zekatit sepse ai nuk ka pronësi as për veten e tij.
3. **Me qenë në kompetencë absolute**
- Pasuria për të cilën ipet zekati duhet me qenë në pronësi.
4. **Mosha madhore**
- Fëmija para moshës madhore nuk e ka për obligim zekatin, pse Muhamedi a.s. ka thënë:
  ***"Tre personave lapsi nuk i shkruan veprimet e tyre: Fëmiut deri sa të rritet, të çmendurit deri sa të vetëdijesohet dhe i fjeturi deri sa të zgjohet".***
  (Ebu Davudi, Nesaiu)
5. **Që pasuria me arritë shkallën e Nisabit**
   Nisab quhet sasia e caktuar e pasurisë kur bëhet obligim zekati e ajo është 85 gr. të arit. Muhamedi a.s. ka thënë:
   ***"Nuk ipet zekati nën shumën prej 100 dërhemëve".***
6. **Që pasuria me kalu një vit pa qarkulluar**
- Kur pasuria e arrin kufirin e nisabit dhe kalon një vit bëhet obligim zekati.
- Në pemë dhe perime zekati ipet në kohën e të mbledhurave ose të krrurave.

**Pyetje:**

1. *Cilat janë shartet e zekatit?*

# NË ÇKA IPET ZEKATI

**Zekati ndahet në dy lloje:**

1. Zekati i trupit (zekatul fitri), i cili ipet në fund të ramazanit,
2. Zekati i pasurisë.

**Zekati i pasurisë ipet në pesë gjëra:**

1. Në Ari
2. Në argjend
3. Në pemë dhe perime dhe produkte bujqësore
4. Në mall tregëtie
5. Në kafshë shtëpiake
6. Në thesarë dhe
7. Në xehe.

**Pyetje:**

1. *Si ndahet zekati?*
2. *Në cilat gjëra ipet zekati?*

# ZEKATI NË ARI

Kur ari e arrinë shkallën në 85 gr. ose kur pasuria e arrinë vlerën e arit në 85 gr. dhe kjo sasi e arit apo kjo shumë e vlerës së arit kalon një vjet pa hy në përdorim apo pa qarkulluar, atëherë bëhet obligim (farz) dhënia e zekatit.

**NISABI i arit është 85 gr. (ar1).**

**Ndërsa vlera të cilën duhet dhënë zekat për ari është 2.5 %.**

Shembull praktik për dhënien e zekatit për ari: Nëse Muslimani i ka 85 gram ari dhe vlera e gramit është 20 € , atëherë veprojmë kështu:

**E llogarisim vlerën e arit në €uro:**

85 gr. ari x 20 € = 1700 €

1700 € x 2.5 %

$$1700\text{ €} \times \frac{2.5}{100}$$

$$17 \times \frac{25}{10}$$

$$\frac{25 \times 17}{10} = \frac{425}{10} = 42.5\text{ €}$$

Ky musliman e ka farz me dhënë zekat **42.5 €**

**Pyetje:**

1. *Sa gram duhet të arrijë vlera e arit për t'u bërë obligim zekati?*
2. *Sa është përqindja e dhënies së zekatit në ari?*

# ZEKATI NË ARGJEND

Argjendi konsiderohet prej sendeve të çmuara dhe me vlerë ashtu sikurse ari.

Për të qenë obligim dhënia e zekatit për argjend, duhet me arritë vlerën e NISABIT.

**NISABI i argjendit është 700 gr. (argjend).**

Nëse një person ka më pak se 700 gr. argjend, nuk e ka për obligim zekatin. Por nëse ka 700 gr. e më shumë, atëherë e ka për obligim dhënien e zekatit.

**Vlera të cilën duhet dhënë zekat për argjend është 2.5%.**

Shembull praktik për dhënien e zekatit për argjend:

Nëse muslimani i ka 700 gr. argjend dhe vlera e argjendit është 10 €, atëherë veprojmë kështu:

**E llogaritim vlerën e argjendit në €uro:**

700 gr. argjend x 10 € = 7000 €

$$7000\ € \times 2.5\ \%$$

$$7000\ € \times \frac{2.5}{100}$$

$$70 \times \frac{25}{10}$$

$$\frac{25 \times 70}{10} = \frac{1750}{10} = 175\ €$$

Ky musliman e ka farz me dhënë zekat **175 €**

**Pyetje:**

1. *Sa gram duhet të arrijë sasia e arigjendit për t'u bërë obligim zekati?*
2. *Sa është sasia e dhënies së zekatit në argjend?*

# ZEKATI NË PEMË E PERIME

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur’an thotë:

**“Dhe shpenzoni nga të mirat (pasuria) të cilat i keni fituar dhe prej atyre që i përfitoni prej tokës (pemëve dhe perimeve)”.**

Muhamedi a.s. po ashtu e ka caktu edhe shumën e dhënies së pemëve dhe perimeve duke thënë:

***“Çka e ka ujitur qielli me shi ipet 10 % zekat (d.m.th. $\frac{1}{10}$ )”.***

Ndërsa arat apo plantacionet të cilat nevojiten me i ujitur me mjete, për atë arsye se shpenzohet mund dhe angazhim, atëherë përqindja e zekatit zvogëlohet prej 10 % në 5 %.

Për këtë Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Çka ujitet me kafshë dhe me mjete tjera, atëherë zekati është 5 % ”.***

Duhet ditur se zekati i pemëve dhe perimeve ipet në kohën e të vjelurave ose të korrurave. Thotë Zoti i Lartëmadhëruar:

***“Dhe jepne pjesën e cktuar (zekatin) ditën e të korrurave”.***

(El En’am, 141)

Zekati i pemëve dhe perimeve ipet kur sasia e tyre e arrin NISABIN.

**Nisabi i pemëve dhe i perimeve është pesë barrë apo 60 saëja , që është e barabartë me 1092 kg.,**

që d.m.th., nëse pronari i pemëve dhe perimeve ka më pak se 1092 kg. Nuk jep zekat, ndërsa kur arrin në 1092 kg. E më shumë e jep zekatin. Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Nuk ka zekat në (sasinë) më pak se 5 EVTHAK (barrë)”.***

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin e ajetit Kur’anorë për dhënien e zkatit në pemë dhe perime?*
2. *Sa është përqindja e zekatit nëse toka ujitet vetëm prej shiut?*
3. *Sa është përqindja e zekatit nëse toka ujitet me mjete dhe me kafshë?*
4. *Kur ipet zekati i pemëve dhe perimeve dhe trego argumentin Kur’anorë për të?*

# ZEKATI I MALLIT TREGËTARË

Përpos në ari , argjend, pemë dhe perime, zekati ipet edhe për mallin tregëtarë me të cilën pronari i dyqanit apo i ndonjë firme mirret me tregëti.

Zoti i Madhëruar në Kur'an thotë:

**"O ju që besuat, ndani nga gjërat e bukura të cilat i fitoni ...".**

Në çfarëdo malli tregëtarë me të cilin tregëtohet ipet zekati, si p.sh. aparatet, objektet, mobilejet, ushqimet, stolitë, drithërat, kafshët etj.

**NISABI i mallit tregëtarë është po ai i arit, të cilën e kemi përmendur më herët, e ai është 85 gr. ari.**

Shartet e dhënies së zekatit në mallin tregëtarë janë:

- **Me arritë nisabin – pra 85 gr. ari,**
- **me kalu një vit tregëti me atë mall,**
- **që malli të jetë me qëllim tregëtie.**

**Sasia e dhënies së zekatit të mallit tregëtarë është 2.5 %.**

P.sh. Nësetregëtari pas një viti tregëtie në dyqan i ka 1000 € ka pasur shitje (qarkullim), atëherë konsiderohet se i ka pasur 2000 € mallë tregëtarë, andaj veprejmë kështu:

**2000 € : 2.5 = 50 €**

Pra 50 € i jep zekat në fund të vitit.

**Pyetje:**

1. *Trego argumentin e ajetit Kur'anorë për dhënien e zekatit në mall tregëtie?*
2. *Sa është NISABI i mallit tregëtarë?*
3. *Cilat janë shartet e dhënies së zekatit në mall tregëtarë?*
4. *Sa është përqindja e zekatit në mall tregëtarë?*

# ZEKATI I KAFSHËVE

Kafshët shtëpiake për të cilat ipet zekati janë:

- **Lopët**
- **Devet**
- **Delet dhe dhitë**

Shartet të cilat duhet t'i plotësojnë kafshët për dhënien e zekatit janë:

1. **Që këto kafshë me arritë numrin e caktuar me sheriatë,**
2. **Me kalu një vit të plotë,**
3. **Që kafshët të ushqehen më shumë se gjysmë viti në kullosë, pra në fushë apo mal.**

# ZEKATI I DEVEVE

Nëse numri i deveve është më pak se 5 nuk është farz zekati. Posa të arrijë numri i deveve në **5** e më shumë, atëherë është arritur nisabi dhe është farz dhënia e zekatit:

- **Në 5 deve ipet 1 dele zekat**
- **Në 10 deve ipen 2 dele zekat**
- **Në 15 deve ipen 3 dele zekat**
- **Në 20 deve ipen 4 dele zekat**

# ZEKATI I LOPËVE

Nëse numri i lopëve është më pak se 30 nuk është farz zekati. Posa të arrijë numri i lopëve në **30** e më shumë, atëherë është arritur nisabi dhe është farz dhënia e zekait:

- **Në 30 lopë ipet një viç i dy viteve zekat,**
- **Në 60 lopë ipen dy veta nga një vjet zekat.**

# ZEKATI I DELEVE

Nëse numri i deleve është më pak se 40 nuk është farz zekati. Posa të arr numri i deleve në **40** e më shumë, atëherë është arritur nisabi dhe është farz dhënia e zekatit:

- **Prej 40 deleve deri në 120 dele, ipet 1 dele zekat,**
- **Prej 121 deleve deri në 200 dele, ipen 2 dele zekat,**
- **Prej 201 deleve deri në 399 dele, ipen 3 dele zekat.**

**Pyetje:**

1. *Cilat janë shartet e dhënies së zekatit në kafshë shtëpiake?*
2. *Sa është NISABI i zekatit në deve?*
3. *Sa është NISABI i zekatit në lopë?*
4. *Sa është NISABI i zekatit në dele?*

# RUKAZI (THESARI)

**Rukaz quhet thesari i fshehur në tokë në të kaluarën dhe kur muslimani rastësisht has në të apo e gjenë pas një hulumtimi, ai e ka për obligim që prej atij thesari me dhënë 20 % zekatin.**

Argument për zekatin e Rukazit kemi hadithin:

> ***"Në pasurinë e gjetur në brendinë e tokës (Rukazit) ipet zekati 20 % ose një e pesta".*** (Buhariu)

Shembull:
Nëse një musliman gjen ari në tokë me vlerë prej 10 000 €, atëherë ky musliman e ka për obligim 20 % me dhënë zekat, kështu që veprojmë si vijon:

10 000 : 5 = 2000

Farz për dhënien e zekatit nga thesari është 2000 €.

- Rukazi nuk ka NISAB, që d.m.th. se sa do e vogël që të jet vlera e thesarit të gjetur ipet zekati.

- Po ashtu në rukaz nuk nevojitet me kalu një vit, por bëhet obligim menjëherë dhënia e zekatit.

**Pyetje:**

1. *Çka quajmë rukaz?*
2. *Sa është sasia e dhënies së zekatit në rukaz (thesarë)?*

# XEHET

**Xehe quhet çdo lëndë me vlerë e nxjerrur prej toke siç janë: ari, argjendi, nafta, gazi natyrorë, plumbi, alumini, hekuri etj.**

Argument për dhënien e zekatit në xehe kemi ajetin Kur'anorë:

> **"O ju besimtarë, jepni nga më e mira e asaj që e fituat dhe nga ajo që ju kemi mësuar që ju ta nxjerrni prej toke (xehet)".** (El Bekare, 267)

Në xehe nuk është kusht me kalu një vit, por ipet zekati kur të nxjerret xehja prej toke.

**Përqindja e zekatit në xehe është 20 % (ose një e pesta).**

**Pyetje:**

1. *Cila është përqindja e zekatit në xehe?*
2. *Cili është argumenti Kur'anorë për dhënien e zekatit në xehe?*

# KUSH KA TË DREJTË NË ZEKAT

Pasi që zekati është shtyllë e islamit, dhe ka vlerë dhe rëndësi të posaqme në Islam, Zoti i Madhëruar në ajet kur'anorë e ka caktu kujt i takon zekati:

**"Nuk ka dyshim se zekati takon vetëm:**

- **të varfërve,**
- **të gjorëve,**
- **nëpunësve,**
- **atyre që duhet përfituar zemrat, poashtu duhet dhënë**
- **për lirimin e robërve,**
- **të ngarkuarve në borgje,**
- **në rrugën e Allahut (luftëtarëve) dhe**
- **udhëtarit pa mjete materiale.**

**Caktim dhe obligim prej Zotit (për dhënien e zekatit në këto kategori) Allahu është më i dituri, Ai është më i Urti".**

(Et-Tevbe, 60)

**Pyetje:**

1. *Kush ka të drejtë në zekat sipas ajetit kur'anorë në suretu Tevbe?*

# FUKARAI VEL MESAKIN
# (TË VARFËRIT DHE TË GJORËT)

Zoti i Lartëmadhëruar në Kur'an thotë:

**"Nuk ka dyshim se zekati (sadakaja) u takon të varfërve, të gjorëve, ...".** (Et-Tevbe, 60)

Zoti i Madhëruar disa i ka dalluar me pasuri, disa me dituri, disa me shëndet. Disa i ka dalluar me profesione, ndërsa të gjithë njerëzit kanë nevojë për njëri tjetrin. Vetëm se duhet pasur parasyshë se për çdo ndihmë që njeriu i bën tjetrit Zoti e shpërblen, ndërsa për ndihmën të cilën Zoti e ka parapa me i ndihmu tjetrit dhe nuk i ndihmon, atëherë Zoti e ndëshkon dhe e dënon. Për këtë arsye Zoti i Lartëmadhëruar në një ajet kur'anorë thotë:

**"Dhe në pasurinë tuaj keni obligim të caktuar** (zekatin) **për lypsat dhe nevojtarët".**

Pashtu edhe në një ajet tjetër thotë:

**"Dhe i ushqejnë me ushqim për dashurinë që kanë ndaj Tij** (Allahut) **të gjorët, jetimët dhe robërit".**

**Pyetje:**

1. *Trego ajetin kur'anorë i cili tregon për obligimin e dhënies së zekatit të varfërve dhe të gjorëve?*

# AMILIJNE ALEJHA
## (NËPUNËSIT E TUBIMIT TË ZEKATIT)

Zekati është institucion shoqëror.
Për zekatin patjetër duhet të ekzistojë ministria e zekatit.
Ministria e zekatit në kuadrin e saj ka:

1. **Sektorin për tubimin e zekatit dhe**
2. **Sektorin për shpëndarjen e zekatit.**

- Sektori për tubimin e zekatit organizon qështjen e llogaritjes së zekatit; sa i takon pronarëve me dhënë zekatin, si duhet llogaritur, kohën e dhënies së zekatit dhe mënyrën e dhënies së zekatit.
- Sektori për shpërndarjen e zekatit organizon çështjen e atyre të cilët janë më meritorë për dorëzimin e zekatit, sa u nevojitet atyre, kur u nevojitet atyre në bazë të rregullorës së rrethanave shoqërore.

Për këtë arsye profesionistët dhe punëtorët të cilët hargjojnë mund dhe kohë në tubimin dhe shpërndarjen e zekatit në formën më të mirë u takon edhe atyre një pjesë e zekatit të tubuar. Vetëm se duhet pasur parasysh se ministri i zekatit dhe punëtorët duhet me qenë besnik dhe të siqert sikurse Musa a.s. dhe Jusufi a.s.:

**“Ai (Jusufi a.s.) i tha (mbretit): “Më emëro ministër të magacioneve të tokës dhe financave se vërtet unë jam i ditur (dhe profesionist për këtë çështje) dhe jam sigurues (i mallit)”.** (Jusuf, 55)

***“Zekati nuk i takon familje së Muhamedit a.s.”.***
(Transmeton Muslimi, marrur nga hadithi i Mutalib ibn Rebia)

**Pyetje:**

1. *Sa sektorë i ka ministria e zekatit dhe cilat janë ato?*
2. *Çka organizon sektori i tubimit të zekatit dhe çka organizon sektori për shpërndarjen e zekatit?*

# MUELEFETU KULUBUHUM
# (PËRFITIMI I ZEMRAVE)

Muhamedi a.s. në një hadith thotë:

***“Duaje të dashurin në masë se ndoshta një ditë mund të bëhet i urrejtur dhe urreje të urrejturin në masë se ndoshta një ditë mund të bëhet i dashur”.***

Në shoqërinë islame mund të ketë pabesimtarë, mirëpo Islami është fe e tolerancës, dashurisë dhe bëmirësisë, për këtë arsye ka prapa që edhe jomuslimanit me i dhënë pjesë nga zekati me qëllim që të përfitohet zemra e tij dhe ta pranojë islamin. Kjo tregon se islami është fe që ia do të mirën çdo kujt.

Muhamedi a.s. i ka dhënë Safvan ibni Umejjit nga pasuria e fituar në luftën e Hunejnit edhe pse nuk ishte musliman.

Po ashtu zekati i ipet edhe muslimanit i cili e ka pranu islamin, mirëpo imani i tij është ose i dyshimt ose i dobët. Islami e ka parapa me i dhënë pjesë të zekatit kësaj kategorie vetëm me tregu sinqeritetin që ka ndaj çdo muslimani.

Po ashtu zekati i ipet edhe jomuslimanit i cili mundet me ju bë keq muslimanëve, kështu që me dhënien e zekatit mundet të zbutet zemra e tij, dhe se paku ai mos me i dëmtu muslimanët. Këtu bën pjes tubimi i zekatit për me iu dhënë udhëheqësve jomusliman që gjatë luftës kan zënë rob musliman dhe janë pengje të luftës.
Kështu që me zekat paguhen udhëheqësit jomusliman për me i liru pengjet musliman të luftës.

**Pyetje:**

1. *Trego për dhënien e zekatit atyre që duhet përfituar zemrat në islam?*

# RIKAB
# (LIRIMI I ROBËRVE)

Në kohërat e lashta ka ekzistu sistemi skllavo-pronarë, ka pasur robër të cilët kanë punuar vetëm për pronarët e tyre dhe nuk kanë pasur liri të plotë.

Kur Muhamedit a.s. i ka zbritur Kur'ani, atëherë idhujtarët e Mekes i kanë maltretuar robërit e tyre pa masë. Kështu ka ndodhë edhe me muezinin e parë në Islam – Bilallin. Pronari i tij, Umeje e torturonte pa mëshirë në mes të shkretëtirës dhe në mes të diellit përcëllues, derisa e bleu Ebu Bekri dhe e ka liru.

Islami është feja e cila e ka zhdukur robërinë me masa dhe forma të ndryshme. Njëra prej atyre masave është edhe tubimi i zekatit për lirimin e robërve që edhe ata të jetojnë të lirë.

Në kohë të sotit mund të bëhet tubimi izekatit për lirimin e robërve të luftës apo lirimi i pengjeve të luftës.

Për lirinë e njeriut ka folë edhe Omeri r.a.-Halifja e muslimanëve kur ka thënë:

*"Deri kur ju do t'i robëroni njerëzit, ndërsa nënat e tyre i kanë lindur të lirë".*

Për këtë arsye lirisht mund të themi se Islami është feja e paqës dhe lirisë.

**Pyetje:**

1. *Shpjego për dhënien e zekatit në lirimin e robërve ?*

# GARIMINË
## (TË NGARKUARIT NË BORGJE)

**Gariminë quhen ata të cilët kanë marrë borgj, mirëpo kur ka arritur afati i kthimit nuk kanë mundësi me pagu borgjin.**

Për këtë arsye sheriati Islam kujdeset që ata sa më shpejtë ta paguajnë borgjin dhe ka parapa zekatin me ia dhënë atyre që sa më shpejt me la borgjin dhe me vazhdu jetën normale.

Duhet pasur parasysh se secili mund të ketë borgje, por borgjet mund të lahen, dhe secili mund të merr borgj për profit tregëtie, ndërtimi,etj. etj.

Pra “Garim” (i ngarkuar me borgj që s’ka mundësi me e la) është ai i cili i ka marrë borgj dikujt, mirëpo përpos Nisabit (85 gr. ari) që e ka në veten e tij nuk ka pasuri tjetër dhe nuk mund ta lajë borgjin. Pa marrë parasysh a ka borgj shumë apo pak, me rëndësi është që prej zekatit të cilin e merr me la borgjin.

Shartet të cilat duhet t’i plotësojë ai i cili meriton zekatin si i ngarkuar në borxh (Garim) janë:

1. Që borgjin që e ka marrë i ka skadu afati i kthimit dhe patjetër duhet me e la,
2. Që borgjin që e ka marrë ka qenë për qëllime që janë të lejuara në islam (jo për alkool, bigjoz etj.),
3. Që borgjin që e ka marrë të jetë për atë vit, jo për vitin tjetër (pra, jo për vitin e ardhëshëm).

Muhamedi a.s. ka bërë lutje, dhe nëve na ka mësuar të lutemi:

> ***“O Zoti im, unë kërkoj mbrojtje nga pamundshmëria e larjes së borgjit”.***

**Pyetje:**

1. *Shpjego për dhënien e zekatit të ngarkuarve në borgje?*

# FI SEBILILAH
## (NË RRUGË TË ALLAHUT)

Ka njerëz të cilët luftojnë për hirë të Allahut, mirëpo nuk kanë mjete materiale.
Rruga e Allahut është rruga stabile, e drejtë dhe e qëndrueshme.

Shpenzimi në rrugën e Allahut përfshinë të gjitha shpenzimet në punë të mira dhe në ngritjen e fjalës së Allahut në shkallën më të lartë. Mirëpo në veçanti zekati i takon atyre që luftojnë për hirë të Allahut, angazhohen për hirë të Allahut.

Të githë dijetarët janë të pajtimit se nuk lejohet tubimi i zekatit për ndërtimin e rrugëve, urave, objekteve shkollore, spitaleve. Ngase për ndërtimin e këtyre patjetër duhet shteti islam të gjejë fonde tjera përpos zekatit me i ndërtu, si p.sh. tatimeve, vetkontributeve etj.

Sasia e zekatit e cila i takon kësaj kategorie është aq sa është e nevojshme me i pregaditur luftëtarët me ushqim, veshëmbathje, pregaditje luftarake, mjete luftarake dhe aq sa u nevojitet atyre në momente të caktuara. Ndonjëherë u takon e tërë sasia e zekatit të tubuar kësaj kategorie nëse është e domosdoshme në momente të vështira dhe në momente të caktuara.

**Pyetje:**

1. *Shpjego për dhënien e zekatit në rrugë të Allahut?*

# IBNI SEBILË
# (UDHËTARI PA MJETA MATERIALE)

Nëse një udhëtarit gjat rrugës i hargjiten mjetet financiare dhe materiale dhe nuk ka mundësi të kthehet në vendlindje, i takon zekati.

Feja islame i ka kushtuar rëndësi të posaqme udhëtimit për arsye të shumta, sepse edhe Zoti i Madhëruar në Kur'an ka kërku për me udhëtu për furnizim.

**"Udhëtoni nëpër tokë dhe hani prej furnizimit të Tij".**

- Ka kërku me udhëtu me kërku dituri dhe me hulumtu:
  **"Thuaj udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni, vështroni dhe hulumtoni si ka filluar krijimi e pastaj ju do të ktheheni (te Zoti)".**
- Ka kërku me udhëtu për me luftu në rrugën e Allahut:
  **"Dilni (në luftë), le t'ju vijë (lufta) e lehtë ose e rëndë. Luftoni për hirë të Allahut me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj, kjo është me dobishmja për ju, sikur ta kuptonit".** (Et-Tevbe, 41)
- Ka kurku me udhëtu me e kryer haxhin:
  **"Allahu ka obligue njerëzit, ata që kanë mundësi t'i përballojnë rrugës ta vizitojnë dhe ta kryejnë haxhin në shtëpinë e (Tij)".** (Ali Imran, 97)

Për të gjitha këto shkaqe islami ka lejuar dhënien e zekatit kësaj kategorie, por ka parapa edhe shartet e ato janë:

1. Me pasur nevojë për ato mjete me u kthy në vendlindje,
2. Që nijeti i udhëtimit mos me qenë për çështje të ndaluara, si p.sh. vrasje, vjedhje, plaqkitje. Personit të tillë nuk i jepet zekati.
3. Që udhëtari nuk ka mundësi me huazu, që kur të kthehet me ia la borgjin ose nuk ka formë tjetër për me i ardhë mjete prej vendlindjes së tij.

**Pyetje:**

1. *Shpjego për dhënien e zekatit udhëtarit pa mjete materiale?*

# ZEKATUL FITRI

Zekati ndahet në dy lloje:

1. **Zekatul fitri (zekati i trupit apo personal) dhe**
2. **Zekati i pasurisë.**

Zekatul fitri (personal) është vaxhib.

Zekatul fitri është bërë vaxhib në vitin e dytë të hixhretit, atë vit kur është bërë obligim agjërimi i ramazanit.

Ndryshe Zekatul fitri është vaxhib me dhënë në ramazan para faljes së fitr bajramit.

Ky zekat ipet me qëllim që në ditën e fitër bajramit të gjithë muslimanët të ken ushqim, të gjith muslimanët të ken veshmbathje, të gjith muslimanët të kenë vendbanim dhe të gjithë muslimanët të jenë të gëzuar dhe të gjithë muslimanët t'i ndihmojnë njëri-tjetrit.

Për këtë zekatul fitrin e ka baxhib edhe i pasuri edhe i varfëri.

Për këtë arsye Muhamedi a.s. ka thënë:

> ***"Sa i përket të pasurit (ai e jep zekatul fitrin) Allahu e pastron dhe ia shton pasurinë, ndërsa sa i përket të varfërit Zoti ia kthen më shumë dhe ia jep më shumë se sa ka dhënë (zekatul fitr)".*** (AHMEDI DHE BEJHEKIU)

Argument nga Kur'ani kemi ajetin:

> **"Ka shpëtuar kush e ka dhënë zekatin** (zekatul fitrin) **dhe e ka përkujtu emrin e Allahut dhe e ka falur namazin** (e bajramit)**".** (El Ea'la, 14-15)

Argument nga hadithi kemi thënien e Muhamedit a.s.:

> ***"Për agjërimin e ramazanit është bërë obligim zekatul fitri për çdo njeri; musliman, rob apo i lirë, mashkull apo grua, i vogël apo i madh një SAË prej hurmave ose një SAË prej elbit".*** (MALIKU, NESAIU, MUSLIMI)

**Nga hadithi kuptojmë se zekatul fitri është një SAË. Një SAË është e barabartë me 2 kg. grurë ose 4 kg. elb.**

- Zekatul fitri mund të ipet edhe në të holla aq sa kushtojnë 2 kg. grurë ose 4 kg. elb.
- Kush e jep zekatul fitrin para faljes së bajramit e ka kryer vaxhibin e dhënies, ndërsa kush e jep zekatul fitrin pas faljes së bajramit nuk e ka kryer vaxhibin e dhënies, por ajo i konsiderohet vetëm si sadaka e rëndomtë.

Thotë Muhamedi a.s.:

> ***“... kush e jep atë para namazit të (bajramit) ajo i pranohet, e kush e jep pas namazit (të bajramit), ajo konsiderohet sadakë nga sadakatë e rëndomta vullnetare”.***
>
> (Ebu Davudi)

**Pyetje:**

1. *Kur është vaxhib me u dhënë zekatul fitri?*
2. *Kush e ka vaxhib me e dhënë zekatul fitrin?*
3. *Trego ajetin Kur’anorë dhe hadithine Muhamedit a.s. për dhënien e zekatul fitrit?*
4. *Sa është sasia e zekatul fitrit?*

# MJEGULLA

Një njeri udhëtonte në një rrugë dhe duke shiquar lart i sheh retë. Ku mbi re ndëgjon një zë duke thënë: O ju mjegulla lëshoni shi në kopshtin e robit të Allahut (ABDULLAHUT) të mirë.

Kur i sheh se mjegullat ecin në drejtim të një kopshti i cili ishte i mbushur me pemë dhe perime, dhe aty ndalen dhe bie shi i plotë, ndërsa njeriu e punonte kopshtin: Ky njeri u habit pse mjagullat shkuan saktësisht te kopshti i robit të mirë të Allahut (ABDULLAHUT). Dhe pa pritur e pa u kujtuar shumë, shkon dhe e pyet atë njeri:

- Si e ke emrin?
- Ai iu përgjigj: ABDULLAH (rob i mirë i Allahut). Por, pse po të intereson emri im!?
- E kam dëgjuar një zë i cili urdhëronte mjegullat për të lëshu shi në kopshtin tënd, dhe i kam përcjellur mjegullat deri sa kanë lëshuar shi në kopshtin tënd, por po të pyes se çka punon në këtë kopsht?
- Pasi që po më pyet po të të tregoj: Unë e mbjelli këtë tokë me pemë dhe perime dhe fitoj, mirëpo fitimin e ndaj në tri pjesë; një pjesë e shpenzoj për të varfërit, një pjesë e shpenzoj në familjen time, ndërsa një pjesë e shpenzoj për reprodukcionin e kopshtit, pra e kthej prap në kopsht për të sjellë fitime tjera.
- Tani e kuptoj fshehtësinë pse Allahu ju sjell juve fitim në kopshtin tënd dhe bënë që të bie shi dhe të sjellë fryte dhe fitim kopshti yt.

# KARUNI

**“Karuni ishte nga populli i Musati a.s. dhe ai e shtypte atë popull ngase Ne i patëm dhënë aq shumë pasuri saqë një grup i fuqishëm mezi bartnin qelësat e (pasurisë së) tij. e kur populli i vet i tha: Mos u kreno aq fortë sepse Allahu nuk i do të shfrenuarit”!** (El Kasas, 76)

Karuni ka qenë prj popullit të Musa a.s. për ndryshe ai ka qenë edhe prej familjes së Musa a.s. Ai e dinte Tevratin përmendësh dhe kur e këndonte Tevratin e këndonte me zë të bukur.

Karuni kishte aq shumë pasuri sa që një grup njerëzish nuk mund t’i mbanin as çelësat e magacioneve të pasurisë. Kur Zoti Lartmadhëruar ka urdhëru që me dhënë 1 % zekat, atij i dukej se është shumë dhe jo vetëm që ka refuzu me dhënë zekatin por u thonte tjerëve: Musa a.s. çdo gjë që ju ka urdhëru e keni ndëgju por tashti mos e ndëgjoni. Atëherë Zoti i Lartmadhëruar i thotë Musa a.s. bën dua që të fundoset Karuni me tërë pasurinë e tij.
Musa a.s. u lut: “Oj tokë fundose Karunin dhe pasurinë e tij”.

Lutja e Musa a.s. është pranu, kështu që Karuni së bashku me pasurinë e tij është fundosur në tokë dhe e ka mbulu dheu për së gjalli, për arsye se nuk e ka dhënë zekatin, nuk e ka ndëgju urdhërin e Zotit dhe nuk i ka ndihmu të tjerëve, sepse Musa a.s. i ka thënë:

**“Dhe bën të mira (ndihmoju të tjerëve) ashtu siç të ka bë mirë Allahu (të ka dhënë pasuri) ty, e mos bën të këqija në tokë”.** (El Kasas, 77)

Përpos Karunit Allahu ka shkatërru dhe i ka fundosë edhe shumë popuj të cilët kanë qenë edhe shumë të pasur edhe të fuqishëm, vetëm e vetëm se nuk i kanë rrespektuar urdhërat e Allahut dhe kanë bërë shkatërrime në fytyrën e tokës, kanë tregu kryelartësi, i kanë shtypur dhe nuk iu kanë ndihmu të tjerët.

# KOPSHTI I SHKRUMBUAR

Një pronarë i një kopshti me pemë e perime, përplot me fryte e begati, çdo herë kur i mblidhte pemët apo i korrte të lashtat i thirrte të varfërit dhe ujepte pjesën e tyre apo zekatin. Mirëpo pas një kohe ai vdes dhe e trashëgojnë djemt e tij.

Ata ishin koprracë dhe zemërngushtë. Kur vjen koha e mbledhjes së pemëve vendosin mos me i lajmëruar të varfërve dhe mos me iu dhënë atyre (zekatin) hisen e tyre. Por me shku në mbrëmje dhe para sabahut me i mbledhë frytat dhe me u kthyer në shtëpinë e tyre.

Gjatë natës Zoti kishte lëshuar një zjarr dhe kopshtin e kishte djeg, e kishte bërë shkrumb e hi.

Kur arritën para mëngjesit në kopshtin e tyre, nuk e njohën, menduan se e kanë humbur rrugën gjatë natës dhe kanë shkuar në një kopsht të lënur pas dore. Mirëpo pas një kohe vërtetuan se kopshti i tyre ishte bërë shkrumb e hi dhe nuk kishte mbetur asnjë fryt në të.

Ata e kuptuan se zemërngushtësia dhe mosdhënia të varfërve hisen e tyre ishte shkak që Zoti i kishte dënu dhe kopshtine tyre e kishte bërë gërmadhë. Ata janë pendu por ishte vonë.

Kështu është dënimi në këtë dunja për mosfalënderimin e Zotit, mosnjohjen e begative të Zotit dhe mosdëgjimin e urdhërave të Zotit, por dënimet në ahiret janë shumë më të mëdha dhe shumë më të rënda.

# VËRTETIMI I LAJMIT

Harith ibn Dirari pasi që e kishte pranu islamin, ishin pajtu me Muhamedin a.s. që të shkojë te populli i tij me i ftu në islam dhe me tubu zekatin, e pastaj Muhamedi a.s. me dërgu një delegat me pranu zekatin dhe me ia shpërnda muslimanëve.

Muhamedi a.s. e dërgon Velid bin Ukben për te Harithi me marrë zekatin e tubuar. Në mes të rrugës Harithi është friguar prej popullit të tij pasi që më herët kishte pasur një armiqësi me atë popull dhe kthehet te Muhamedi a.s. e i thotë:

O i dërguar i Allahut, Harithi jo vetëm që nuk ka dashur me ma dhënë zekatin por edhe ka dashur të më vras.

Mirëpo Muhamedi a.s. ka qenë i kujdesshëm, dhe nuk e ka dërgu Halid bin Velidin dhe ushtrinë pa e verifikuar lajmin.

Në anën tjetër Harithi me padurim priste të deleguarin e Muhamedit a.s. për t'ia dorëzu zekatin dhe për t'i tregu se populli i tij e ka pranu islamin.

Pas pak kohe Harithi niset për te Muhamedi a.s. në Medine. Ai në mes të rrugës takohet me ushtrinë e Muhamedit a.s. dhe e kuptojnë realitetin.

Për këtë arsye ka zbritur ajeti Kur'anorë:

> **"O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandërgjegjshëm u sjell ndonjë lajm, ju shqyrtonie mirë, ashtu që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë".** (El Huxhurat, 6)

# HADITHE TË MUHAMEDIT A.S. RRETH SADAKASË

Muhamedi a.s. në shumë hadithe e ka inicuar dhe e ka kërku fisnikërinë dhe bujarinë. Edhe vetë Muhamedi a.s. ka qenë bujarë dhe fisnik. Ai ka qenë shembulltyra më e mirë në bujari. Çka ka pasur Muhamedi a.s. dhe i kanë kërku nuk i ka refuzu. Ai i ka dashtë muslimanët dhe i ka këshillu muslimanët.

Në një hadith thotë:

> ***"O bir i Ademit shpenzo (dhe jepi e ndihmoi të tjerëve) se atëherë do të ipet ty dhe do të shpenzohen të mirat në ty".***
>
> (MUTEFIKUN ALEJH)

Në një rast tjetër e kanë pyetur Muhamedin a.s. se cilat janë punët më të mira, e ai është përgjigjur:

> ***"Me i ushqyer të tjerët, me dhënë (shpërnda) selamin te ata të cilët i njeh e nuk i njeh".*** (MUTEFIKUN ALEJHI)

Muhamedi a.s. na ka tregu se për dorëdhënësin edhe melaqet luten:

> ***"Çdo mëngjes kur robërit e Zotit zgjohen, zbresin dy melaqe në tokë dhe njëra thotë: O Zot shtoja pasurin atij i cili jep dhe shpenzon për të tjerët. Ndërsa tjetra thotë: O Zot mos i jep pasuri atij i cili nuk jep dhe nuk shpenzon për të tjerët".***
>
> (MUTEFIKUN ALEJHI)

Duhet pasur parasysh se Muhamedi a.s. nuk na ka mësu me qenë parazit dhe të padobishëm për shoqërinë. Për këtë arsye ka thënë:

> ***"Dora e cila jep (e larta) është më e mirë se dora e cila merr (e ulëta)".*** (Muslimi)

# BUZËQESHJA SADAKA

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Buzëqeshi vëllaut tënd se konsiderohet sadaka”.***

(Tirmidhiu)

Islami është fe e tolerancës dhe e paqës, e drejtësisë dhe bujarisë. Për këtë arsye edhe Muhamedi a.s. vazhdimisht ka qenë i butë dhe i sjellshëm, ka qenë tolerant dhe i buzëqeshur, mahitej me shokët e tij dhe ata qeshnin, ndërsa imani i tyre ishte i mbushur plot dritë.

Buzëqeshja e sinqert tregon simpatinë, dashurinë, qëllimin e mirë dhe sjelljen e mirë dhe bëmirësinë. Buzëqeshja e sinqertë e qetëson zemrën, i hjek dhembjet, ndihmon në zgjedhjen e problemeve, e aktivizon mendjen, i liron eshtrat e trupit dhe e bënë njeriun stabil dhe të sinqert.

Duhet pasur parasysh se edhe kur mahitemi, mahija me qenë pa lajka dhe pa rrena.

Muhamedi a.s. ka thënë:

***“Unë vërtetë mahitem, por mahija ime është e drejtë dhe e sinqert”.***

**PËRMBAJTJA:**